


# VITET 1812 – 1813

# DOKTOR HENRY HOLLAND

# MJEKU ANGLEZ QË I BËRI "AUTOPSINË" KARAKTERIT SHQIPTAR


TRAVELS

IN

THE IONIAN ISLES,

ALBANIA,

THESSALY, MACEDONIA, &c.

DURING THE YEARS

1812 AND 1813.

BY

HENRY HOLLAND, M.D. F.R.S.

&c. &c.

LONDON:

PRINTED FOR LONGMAN, HURST, REES, ORME, AND BROWN,

PATERNOSTER-ROW.

1815.

## Përgatitur nga Mal Berisha

## UDHËTIMI NË ZOTËRIMET E ALI PASHËS

> ***"...bazuar në trimërinë dhe guximin e pashoq, shqiptarët kanë emër të madh në hierarkinë e Perandorisë Turke, në More, Egjypt, në Siri, dhe provinca të tjera."***

Sir Henri Holland-in (1788–1873), ishte një mjek që u diplomua në Edinburg në vitin 1811. Ai i shërbeu Mbretëreshës Viktoria, duke mbajtur edhe detyrën e Presidentit të Institutit Mbretëror të Mjeksisë së Britanisë së Madhe. Ai ishte një person me një njohje dhe reputacion shumë të lartë në Londër. Në veprën e tij "Udhëtimet në Ishujt Jonianë, Shqipëri dhe Thesali, Maqedoni etj" , gjatë viteve 1812–1813 jep një pamje reale të atyre trevave në atë kohë. Në mënyrë të veçantë ai shkruan për takimin e tij me Ali Pashë Tepelenën, si dhe një përshkrim të plotë të udhëtimit të tij që nga Janina në Tepelenë. Nga të gjithë udhëtarët e deriatëhershëm Henry Holland-i është ai që dallon më mirë veçoritë e shqiptarëve, të cilët "lidhen prej gjuhës shqipe edhe pse flasin dialekte të ndryshme", gegë, toskë. Ai e përshkruan me përpikëri jetën fisnore që nga Kelmendi në veri e deri tek Suli në Jug. Si njeri me kulturë shumë të gjerë ai hyn

deri në gjërat thelbësore të popullit shqiptar. Duke u marrë me origjinën e tyre, ai iu referohet autorëve si Taciti, Chardin etj. Është marrë edhe me gjuhën shqipe, huazimet latine dhe greke, si dhe me emrin dhe origjinën e shqiptarëve. Ai ka vënë re shumë cilësi tonat, por edhe disa dobësi në të njëjtën kohë. P.sh: kur flet për ushtrinë e Ali Pashait ai i quan ata ushtarë shqiptarë, por në përshkrimin që u bën ai thotë:

“Karakteri i një ushtari shqiptar është ai i një ushtrie shqiptare.

> ***"Ata janë thjesht një masë burrash, individualisht të fuqishëm dhe trima, por pa organizim dhe pa taktika luftarake. Komandantët e tyre është vështirë t’i dallosh sipas rangjeve, pasi kanë marrë poste pa bërë ndonjë stërvitje, madje pa kaluar nëpër rangjet e duhura. Ata i mbajnë ato grada thjesht bazuar në rastësi, nga ndikimi dhe lidhjet personale, ose nga reputacioni i fituar për shkak të trimërisë së tyre të jashtëzakonshme."***

Gjithsesi bazuar në trimërinë dhe guximin e pashoq, shqiptarët kanë emër të madh në hierarkinë e Perandorisë Turke, në More, Egjipt, në Siri, dhe provinca të tjera”

Ato çfarë jep Henry Holland-i në librin e tij janë një evidencë e pakundërshtueshme e përbërjes së popullsisë në atë kohë.

Proud to be Albanian